WIKIPEDIA

# Amerika Veriore

**Amerika Veriore** shtrihet në pjesën veriore të kontinentit të Amerikës.

## Përmbajtja



**Amerika Veriore**



| | |
|---|---|
| **Sipërfaqja** | 24,709,000 km2 |
| **Popullsia** | 523,736,000 (est. korrik 2007) |
| **Dendësia** | 21.2/km² |
| **Shtete** | 23 |
| **Varësi** | 18 |
| **Denonimi** | Amerikan verior, Amerikano-veriorë |
| **Gjuhët** | Anglisht, Spanjisht, Frëngjisht, dhe shumë të tjera |
| **Zonat Kohore** | UTC (Danmarkshavn, Grenlandë) tek UTC -10:00 (Aleutianet perëndimore) |
| **Qytetet më të mëdha(2005)** | Mexico City<br>New York City<br>Los Angeles<br>Çikago<br>Miami[1] |

**Veriore** (ang.: *North America*, lexo: *Noëth Amerika*) është një kontinent[2] në Hemisferën Veriore dhe Perëndimore të Tokës. Ajo kufizohet në veri nga Oqeani Arktik, në lindje nga Oqeani Atlantik, në juglindje nga Deti Karaib, dhe në jug dhe perëndim nga Oqeani Paqësor; Amerika Jugore shtrihet në juglindje. Amerika veriore mbulon një sipërfaqe prej rreth 24,709,000 kilometra katrorë, ose

## Etimologjia

Në përgjithësi pranohet se Amerika Veriore dhe Jugore u emëruan sipas eksploruesit Italian Amerigo Vespucci nga kartografi Gjerman Martin Waldseemüller. Vespucci, i cili kishte eksploruar Amerikën Jugore mes viteve 1497 dhe 1502, ishte Evropiani i parë që sugjeroi se Amerikat nuk ishin Inditë (grupe ishujsh në Azi), por një tokë tjetër e panjohur më parë pë Evropianët. Më 1507, Waldseemüller prodhoi një hartë të botës, në të cilën ai vendosi fjalën "America" në kontinentin e Amerikës Jugore, në mes të Brazilit të sotëm. Ai shpjegoi logjikën për këtë emër në librin e tij *Cosmographiae Introductio*,

> *ab Americo inventore ... quasi Americi terram sive Americam* (nga zbuluesi Americus ... si të ishte toka e Americusit, pra Amerika).

Për Waldseemüllerin, askush nuk duhet të kundërshtoj emërimin e tokës sipas zbuluesit. Ai përdori verzioni e Latinizuar të emrit të Vespuccit (Americus Vespucius), por në formën femërore "America", duke ndjekur shembujt "Europa" dhe "Azia".

Më vonë, kur kartografë të tjerë vizatuan Amerikën Veriore, ata shtuan emrin arigjinal gjithashtu: më 1538, Gerard Mercator përdori emrin America për të gjithë hemisferën perëndimore në hartën e tij të botës.[3]

Janë propozuar edhe teori tjera mbi emërimin e kësaj toke, por asnjë nga to nuk ka arritur përkrahje të gjërë.

Disa sugjerojnë se tradita ishte që tokat e reja të mernin mbiemrin e zbuluesve, kështu që "Amerigo Vespucci" do të ishte problematik.[4] Ricardo Palma (1949) propozoi një rrjedhje nga Malet "Amerrique" të Amerikës Qendrore—Vespucci ishte i pari që zbuloi Amerikën Jugore dhe malet *Amerique*, të cilat lidhën zbulimet e tij me ato të eksploruesit Christopher Columbus.

Alfred E. Hudd propozoi një teori në vitin 1910 sipas të cilës kontinenti u emërua pas një tregtar mbretëror Uellsian i quajtur Richard Amerike nga Bristoli, i cili besohet se ka financuar udhëtimin e John Cabotit nga Anglia tek Newfoundland më 1497. Një teori ende më pak e përkrahur thotë se Amerika u emërua sipas një detari Spanjoll që mbante emrin e lashtë Visigothik 'Amairick'. Një tjetër sugjeron se emri rrjedh gjuha e vendasëve të Amerikës.[3]

4.8% të gjithë sipërfaqes së planetit ose 16.5% të sipërfaqes tokësore. Nga korriku 2007, popullsia ishte vlerësur të ishte rreth 524 milion banorë. Ajo është kontinenti i tretë për nga sipërfaqja, pas Azisë dhe Afrikës, dhe është e katërta për nga popullsia pas Azisë, Afrikës, dhe Evropës. Amerika Veriore dhe Amerika Jugore njihen bashkarisht si Amerikat.

# Historia

Shkenctarët kanë disa teori në lidhje me prejardhjen e popujve të parë në Amerikën Veriore. Popujt vendasë të Amerikës kanë shumë mite, me anë të të cilave ata pretendojnë të kenë qenë të pranishëm në Amerikën Veriore qysh nga krijimi i saj.

Para kontakteve me Evropianët, vendasit e Amerikës Veriore ndaheshin në sisteme të atëhershme politike, nga bandat e vogla të përbëra prej disa familjeve e deri tek perandoritë e mëdha. Ata jetonin në disa "zona kulturore", që relativisht i përshtaten zonave gjeografike dhe japin një indikim të mirë për gjallesat që banonin aty ose me çka mirreshin njerëzit (p.sh. gjahtarët e Bizonve e fushave të mëdha, ose fshatarët e Mezoamerikës). Grupet vendase mund të klasifikohen gjithashtu nga familjet gjuhësore (p.sh. Gjuhët Atabaskane ose Gjuhët Uto-Aztekane). Është e rëndësishme të thuhet se popujt me gjuhë të ngjajshme nuk kishin gjithmonë kulturën e njëjtë materiale as nuk ishin gjithmonë aleatë.

Shkenctarët besojnë se popujt Inuitë nga Arktiku erdhën në Amerikën Veriore shumë më vonë se grupet e tjera vendase, siç vërtetohet me zhdukjen e kulturës Dorset dhe artifakteve nga regjistrat arkeologjikë, dhe zëvendësimin e tyre me popujt Thule.

# Gjeografia

## Relievi

Kordileret- të larta, të rrudhosura, piktoreske.Veqohen me: Parkun Jeloston (Yelloustoun), Kanjonin e Kolorados. maja më e lartë në Amerikën Veriore Mak Kinli 6194 m.

Luginat e Mëdha Qendrore- shtrihen në mes Kordilereve, gjirit Hadson, Apalsheve dhe gjirit të Meksikës.

Malet Apalshet jan në lindje në mes Luginave të Mëdha Qendrore dhe Ultësirës së Atlantikut. Shtrirje verilindje-jugperëndim me një gjatësi 2500 km dhe gjerësi 300–500 km. maja më e lartë Maunt Micell 2037 m. Apalashetjanë të pasura me minerale dhe fuqi uji.

Ultësira e Atlantikut shtrihet në mes maleve Apalashe dhe Oqeanit Atlantik. Ajo shkon duke u zgjeruar kah jugperëndimi, është shum e banuar, në të cilën qytete më të mëdha të Amerikës Veriore.

### Klima

Në Amerikën Veriore klima e zonës është e ftohtë : polare dhe subpolare .Në formimin e klimës kan ndikuar: gjersia gjeografike,relievi,hapja ndaj deteve të ftohtë kah veriu dhe gjirit të nxehtë të Meksikës.Pjesa më e madhe shtrihet në brezin e mesëm i cili cilsohet me tipare të klimës kontinentale dhe detare.Bregdeti verior-shtrihet në brezin e klimës së ftohët-klima polare.Bregdeti Jugor-zona rreth gjirit te Meksikës janë nën ndikimin e klimës tropikale dhe subtropikale. Nën ndikimin e rrymës së Golfsrimit.Bregdeti i Paqësorit-klimë të butë bregdetare me përjashtim të pjesës veriore. Cilsohet me të reshura të mëdha.Temperaturat maksimale prej 57 gradë celsius janë shënuar në Luginën e Vdekjes, në SHBA.Ndërsa pika më e ftohët prej -66 gradë celsius janë shënuar në Northice ( Grenlandë).Të reshurat më të mëdha në Amerikën Veriore bien në Hederson Lake 6650 mm ( Kolumbia Britaneze në Kanada).Ndërsa më së paku të rehsura bien në Bataque, në Meksikë, me vetëm 30 mm.[5] Ne te gjitha rajonet veriore(kanada,alaske)mbizoteron klima e zones se ftohte;ku per shkak te temperaturave teper te uleta,shtresat e dheut qendrojne te ngrira gjate pjeses me te madhe te vitit.Mjedisi jetesor i vetem i ketyre rajoneve eshte TUNDRA,ku bimesia,qe rritet ne periudhen e shkurter te veres,perbehet nga barera e gemusha me trup te shkurter e me lule shumengjyreshe.Bota shtazore perfaqesohet nga dreri i veriut,ariu i bardhe,zogj te shumte ne vere etj.

### Hidrografia

Pasurite ujore te amerikes veriore jane te shumta.lumi me i rendesishem eshte MISISIPI me degen e tij me te madhe MISURIN,qe derdhet ne gjirin;MAKENZI,qe derdhet ne OQEANIN E NGRIRE TE VERIUT;SHEN LORENCI;qe derdhet ne oqeanin ATLANTIK.Lumenjte qe derdhen ne oqeanin Paqesor,jan te tipit malor:si,psh;JUKONI ne ALASKE,KOLORADO,qe derdhet ne gjirin e KALIFORNISE etj.Nder liqenet e shumta,me te rendesishmit jane Liqenet e Medha(i siperm,Micigan,Huron,Erie dhe Ontario),qe ndodhen ne kufirin SHBA-KANADA,si dhe liqeni Vinipeg,Liqeni i Madh i Sklleverve,Liqeni i Madh i Arinjve,ne pjesen veriore etj.

## Shih dhe këtë

- Amerikat
- Amerika Jugore

## Burimet


1. ^ List based on 2005 figures in Table A.12 (http://www.un.org/esa/population/publications/WUP2005/2005WUP_DataTables12.pdf), *World Urbanization Prospects: The 2005 Revision* (http://www.un.org/esa/population/publications/WUP2005/2005wup.htm), Department of Economic and Social Affairs, Population Division, United Nations. Accessed on line January 1, 2008.
2. ^ http://unstats.un.org/unsd/methods/m49/m49regin.htm#ftnb United Nations Statistics Division- Standard Country and Area Codes Classifications (M49)
3. ^ [a] [b] The Naming of America: Fragments We've Shored Against Ourselves (http://www.uhmc.sunysb.edu/surgery/america.html). By Jonathan Cohen
4. ^ The Book of General Ignorance - New countries or continents were never named after a person’s first name, but always after the second…

5. ^ Svijet Skolkski Atlas Robert. Davids.Nacionalna sveucelisna knjizica Zagreb. ISBN 912 44 (0785) faqe 94

sh · d · r (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Stampa:AmerikaVeriore&action=edit) **Amerika Veriore**

| | |
|---|---|
| **Shtete** | Antigua dhe Barbuda · Bahamet · Barbadosi · Beliza · Dominika · Grenada · Guatemala · Haiti · Hondurasi · Kanadaja · Kosta Rika · Kuba · Meksika · Nikaragua · Panamaja · Republika Dominikane · Saint Kits dhe Nevis · Santa Lucia · Shën Vincenti dhe Grenadinet· Salvadori · Shtetet e Bashkuara të Amerikës · Trinidad dhe Tobago · Xhamajka |
| **Territore të tjera** | Anguilla · Antilet Holandeze · Aruba · Bermuda · Grenlanda · Guadalupa · Ishujt e Virgjër Britanikë · Ishujt e Virgjër të Shteteve të Bashkuara · Ishujt Cayman · Martinika · Montserrati · Portoriko · Shën Barthélemy· Shën Martini· Shën Pierre dhe Miquelon · Turks dhe Kaikos |

sh · d · r (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Stampa:Kontinentet&action=edit) **Kontinentet dhe regjionet e Botës**

<----------- Azia ------------->

| | | | |
|---|---|---|---|
| **Afrika** | Veriore (Magrebi) · Qendrore · Jugore · Perëndimore · Lindore | **Lindja e Mesme** | Gadishulli Arabik · Kaukazi · Levanti · Mesopotamia · Plateu Persik |
| **Amerikat** | Veriore (angloamerika · e mesme · qendrore · karaibet) · Jugore (Koni Jugor) · (Anglo · Latine ) | **Oqeania** | Australasia · Melanezia · Mikronezia · Polinezia |
| **Azia** | Lindore (Lindja e Largët · Azia Pacifike) · Juglindore · Jugore · Jugperëndimore · Qendrore · Veriore (Siberia) | **Regjioni Polar** | Arktiku · Antarktiku |
| **Evropa** | Perëndimore · Qendrore · Lindore · Veriore · Jugore · Juglindore (Ballkani) | **Oqeanet** | Oqeani Botëror · Arktik · Atlantik · Indian · Paqësor · Jugor |